# Mirëpërdorimi i "facebook-ut" në 10 pika

﴿ 10 همسات لمستخدمي تقنية الفيس بوك ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Abdurrahman ibn Muhamed Es-Sejid

**Përktheu :** Irfan Tota

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ 10 همسات لمستخدمي تقنية الفيس بوك ﴾

« باللغة الألبانية »

عبد الرحمن بن محمد السيد

ترجمة: عرفان توتا

2010 - 1431

islamhouse.com

# Mirëpërdorimi i “facebook-ut” në 10 pika

Falënderimi i takon Allahut, mëshira dhe paqja qoftë për Profetin Muhamed (alejhi salatu ue selam)

“Facebook”, është faqja e njohjes dhe lidhjeve shoqërore, e cila konsiderohet shoqëria e supozuar më e rëndësishme në internet. Puna e kësaj faqeje ka filluar më 4/2/2004. Faqja e internetit është pjesë e kompanisë private me të njëjtin emër. Kjo faqe interneti lejon përdoruesit që të bëjnë pjesë në disa rrjete dytësore të së njëjtës faqe që i shërben një grupi të veçantë njerëzish. Siç është një zonë e veçantë gjeografike e cila ndihmon për të zbuluar më shumë persona të cilët gjenden në të njëjtin grup të rrjetit.

Kjo faqe kishte një rritje galoponte anëtarësh, ku nga shtatori i viti 2006 deri në shtator të 2007 numëronte 64 milion pjesëtarë. Ndërsa në Prill të vitit 2009 numri i anëtarëve arriti në 200 milion.

Kjo faqe konsiderohet nga faqet gjigande tek cila çdo ditë zbresin më shumë se 41 milion foto.

Duke parë këtë prezantim të vrullshëm dhe anëtarësim të lartë sidomos nga rinia, qofshin ato djem apo vajza, dëshiroj që të shkruaj dy fjalë dhe këshilla për vete dhe të gjithë ata djem dhe vajza që e lexojnë.

1. “Facebook” është një rrjet gjigant botëror. Si i gjithë rrjeti i internetit, anët pozitive të tij konsiderohen të mira dhe të lejuara ndërsa ato negative të këqija dhe të ndaluara. Bazuar në këtë parim, vëlla i dashur dhe motër e nderuar, thënia se ai është tërësisht negativ është larg të vërtetës. Po kështu edhe mendimi çdo gjë brenda tij është pozitive nuk është i saktë. Ai që e do të mirën, përpiqet që ta fitojë. Edhe në këtë rast e shfrytëzon këtë teknologji në dobi të vetes, të tjerëve. Vendin dhe mënyrën e gjen vetë ai. Ndërsa kush e dëshiron dhe e kërkon të keqen, format janë të shumta, Allahu na ruajt.
2. Kushtet dhe vërejtjet që janë vënë nga menaxherët e kësaj faqeje, duhet të njihen mirë. Si anëtar i facebook-ut, përpiqu të kuptosh termat në gjuhën mëmë, me qëllim që të dish si të veprosh me këtë faqe dhe të mos biesh në kundërvajtje dhe pastaj të mbyllet adresa.
3. Fjalët që qarkullojnë se kjo faqe shfrytëzohet nga shërbime të ndryshme sekrete dhe është kurth i spiunazhit aktiv apo epiqendra e Mosadit (shërbimet sekrete çifute -izraelite), me keqardhje janë fjalë qesharake dhe nuk bazohen në fakte dhe as që mbështeten në prova, vetëm se duhet pas kujdes që të mos nxjerrim informacione personale dhe sekrete familjare, me qëllim që të mos biesh pre e shfrytëzimit të disa personave me ndërgjegje të sëmurë dhe të dobët, veçanërisht motrat e nderuara.

4. Ki kujdes nga ajo që quhet “mani e facebook-ut”. Nëse ti e përdor pa kriter këtë shërbim, kjo sjellje mund të shpjerë deri në një mani të verbër. Një motër (Ing. Hena Er-Remli) në një studim, tregon për shenjat e kësaj manie si p.sh:

- Pangopësia në shfletimin e kësaj faqeje dhe kalimi i kohës së gjatë në përdorimin e saj duke formuar lidhje, njohje, lojëra mesazhe, vëzhgimi i pjesëve video, çatit, etj, veçori të cilat i servir facebook-u për anëtarët e saj.
- Kur të largohesh nga faqja e facebook-ut ke dëshirë të madhe të futesh përsëri.
- Mospërfillja totale ose e pjesshme e jetës shoqërore dhe detyrimeve familjare e profesionale.
- Lënia pas dore e aktiviteteve dhe dëshirave, të cilat i pëlqeje në të shkuarën.
- Pas qëndrimit të stërzgjatur në internet dhe facebook, menjëherë i drejtohesh krevatit duke u zhytur në gjumë të thellë për një kohë të gjatë.
- Shfaqja e shenjave të çrregullimit psikik, si dridhje e vazhdueshme e gishtave, etj.
- Stresi dhe të menduarit e tepruar për facebooku-un kur je larg kompjuterit dhe internetit duke u ndjerë i brengosur dhe i mërzitur.
- Përqendrimi i të menduarit rreth “facebook-ut derisa të kthehet në mani. Kur takon shokët dhe njerëzit bisedon vetëm rreth tij.
- Përpjekjet e shpeshta, por të dështuara, për të pakësuar orët që i kalon në facebook.

**5.** Në këtë faqe ndodhin njohje të ndryshme mes dy gjinive dhe këmbim fotosh erotike dhe të ndaluara. Kujto fjalën e Zotit tënd, i cli thotë:

**“30. Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre** (nga e ndaluara) **dhe ta ruajnë nderin e tyre** (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)**!**
**Kjo është më mirë për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata.**
**31. Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre …”** (Nur)

6. Përhapja e thashethemeve, zbulimi i sekreteve personale janë veprime të urryera që nuk mund të bëhen nga besimtari i mirëfilltë. Allahu thotë: **“ ... Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin...”** (Huxhurat 12)

Kurse Profeti (alejhi salatu ue selam) ka thënë. ***"Muslimani i vërtetë është ai, prej të cilit shpëtojnë muslimanët nga gjuha dhe dora e tij."*** (Buhariu dhe Muslimi)

7. "Facebook-u" është një rast i volitshëm për t'u lidhur me njerëz dhe grupe të ndryshëm personash si: Thirrës, nxënës dije, dijetarë, shkrimtarë, gazetarë dhe njerëz që kanë ndikim në shoqëri, etj, në mënyrë të drejtpërdrejtë dhe pa ndërmjetës. Ktheje veten në një katalizator për thirrje islame, vepra të mira dhe të dobishme. Gjithashtu përdoruesi i "facebook-ut" duhet të tregohet i vëmendshëm duke përfituar nga shoqëria dhe nxënësit dijes dhe shkrimet e tyre, duke krijuar një bagazh të pasur fetar dhe kulturor.
8. Faqja e "facebook-ut", konsiderohet nga faqet më të mëdha për shpërndarjen e fotove figurave, siç e përmendëm në fillim. Prandaj mos nxjerr foto të ndaluara, që të marrësh mëkatet e të gjithë atyre që i shikojnë, por zëvendësoi ato me pamje të bukura që ftojnë në fenë islame dhe madhështinë e krijimit të Allahut.
9. "Facebook-u" ju jep mundësi anëtarëve të saj që të shkruajnë mendimet e tyre të shkurtra. Shkruaj atë që është tërheqëse dhe dobishme dhe largohu nga fjalët e ulëta. Këtë mjet përdore për të përhapur, hadithe të sakta profetike, fjalë të bukura të dijetarëve dhe njerëzve të mençur. Përkujto njerëzit për vepra të mira, moral të lartë, me audio dhe video përfituese. Dërgo tek shokët, miqtë dhe të tjerët optimizmin dhe vendosmërinë. Kujto fjalën e Allahut: "18. **dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë).** (Kaf)
10. Në shoqërinë e madhe të "facebook-ut" është një rast i artë për nxënësit e dijes dhe thirrësit, që të këshillojnë për punë të mira dhe ndalimin nga të ligat. Futesh në këto faqe për thirrje, t'u tregosh diçka të bukur të tjerëve dhe njëkohësisht përpiqesh të ndryshosh dhe të largosh veprimet e ndaluara, duke hapur sektorë të veçanta të thirrjes islame të përshtatshme, dobia e cila është vërtetuar në më shumë se një herë.

Disa këshilla për t'u mbrojtur nga "facebook-u", pas mbështetjes tek Allahu dhe ndihmës së Tij.

- Përcaktimi i kohës për ta hapur "facebook-un", e cila të mos jetë më shumë se gjysmë orë në ditë.
- Vendosja e orës me zile, me qëllim që të kujtojë kohën kur mbaron afati, sepse kështu e ndien kalimin e kohës.

- Analizo veten çdo ditë për përdorimin e facebook-ut dhe vlerëso dobinë e përfituar.
- Të mos jetë "facebook-u" mjeti i vetëm për të mbushur kohën e argëtimit dhe mënyra për t'u larguar nga aktualiteti dhe presionet e jetës së përditshme.
- Praktikimi i aktiviteteve të ndryshme me qëllim që jeta të ketë më shumë ngjyra dhe shumëllojshmëri veprimesh.
- Futja në jetën shoqërore dhe largimi nga vetmia dhe veçimi nga njerëzit.
- Stërvitja e vetes në aftësitë fizike dhe mendore, qetësimi i sistemit nervor dhe rigjenerimi i energjisë mendore dhe fizike.
- Thyerja e monotonisë dhe veprimi i aktiviteteve të reja dhe ndryshimi i kohës së përdorimit të internetit.
- Shkrimi i kartave përkujtuese për përdorimin e facebook-ut për t'u mbrojtur nga të dhënit së tepërmi pas tij, si dhe efektet negative nga përdorimi i tepruar.
- Disiplinimi i një mënyre të shëndoshë jetese, duke zbatuar me korrektësi kohët e namazeve, afatet e gjumit dhe zgjimit, si dhe ngrënien e ushqimit pa anuluar asnjë vakt.

Vëlla i dashur dhe motër e nderuar! Mos bëj aventura me fenë tënde sepse ajo është gjëja më e shtrenjtë për ty. Dije se Allahu të vëzhgon dhe të dëgjon në çdo fjalë dhe veprim, prandaj ruaje veten dhe nderin.

I lutem Allahut të na bëjë të sinqertë, ta mbyllim jetën me përfundim të mirë, vepra që e kënaqin Allahun, të largohemi nga çdo gjë që e zemëron Atë. Allahu na bëftë përhapës të së mirës dhe ndalues të së keqes. I lutem Atij që të na forcojë në fenë e Tij, të jemi të vendosur në rrugën e drejtë, të fitojmë xhenetin, të shpëtojmë nga zjarri, vërtet Ai është Dëgjues dhe Pranues i lutjes. Amin!